# Dialogu mes profesorit ateist dhe studentit musliman

E tërë kjo që vijon është përkthim i librit "Who is the monkey?" (Kush është majmuni?) për të komfirmuar të vërtetën e besimit të muslimanëve rreth origjinës së njeriut. Ky është një doracak elementar dhe i domosdoshëm për të gjithë ata që dëshirojnë të kuptojnë konceptin e origjinës së jetëssë njeriut në Islam. Njashtu është e dedikuar për të gjithë studentët.

Skena e dialogut më poshtë mbahet në një institut edukativo-arsimor.

**[P – profesori, S – studenti i pare, SS – studenti i dytë]**

P: "Më lejoni të shpjegoj problemin që e ka shkenca me Zotin…" Profesori i filozofisë që është ateist qëndron përpara klasës së tij dhe pastaj i kërkon njërit prej studentëve të rinj që të ngrihet në këmbë. P: "Ti je musliman, apo jo, bir?"

S: "Po, zotëri".

P: "Pra, ti beson në Zot?"

S: "Absolutisht!"

P: "A është Zoti i mirë?"

S: "Sigurisht! Zoti është i mirë!"

P: "A është i plotfuqishëm? A mundet Zoti të bëjë çdo gjë?"

S: "Po."

Profesori buzëqeshi me ironi dhe për një cast e shqyrton.

P: "Ja për ty që të shohësh diçka: Le të themi se ka një person të sëmurë këtu praën nesh dhe ti mundesh që ta kurosh atë. Ti ke mundësi ta bëjsh atë. A do t'i ndimoje atij? A do të përpiqeshe?

S: "Po, zotëri. Do ta bëja një gjë të tillë."

P: "Pra, ti je njeri i mirë…!"

S: "Unë nuk do të thoja ashtu."

P: "Pse nuk do të thoshe ashtu? Ti do të ndihmoje një person të sëmurë dhe të gjymtuar nëse të jepet mundësia… Në fakt, shumica prej nesh do të kishim vepruar ashtu poqëse na jepej mundësia…Zoti nuk e bën atë."

S: [Nuk ka përgjigje.]

P: "A nuk e bën atë, apo thua se e bën? Vëllai im ishte një musliman i cili vdiq nga kanceri, edhepse ai iu lut Zotit që ta shërojë atë. Si është ky Zot i mirë? Hmm? A mund t'i përgjigjesh kësaj pyetje?"

S: [Nuk ka përgjigje.]

Njeriu i moshuar tregon dashamirësi. P: "Jo, nuk mundesh, apo mundesh?"

Profesori pin një gllënjkë ujë nga gota që e ka përpara në tryezën e tij për t'I dhënë kohë studentit që të çlodhet. Në filozofi, duhet të ecësh lehtë dhe qetë kur ballafaqohesh me të rinjtë.

P: "Të fillojmë përsëri, djalosh. A është Zoti i mirë?"

S: "Po."

P: "A është djalli i mirë?"

S: "Jo."

P: "Prej ku vjen djalli?"

S: "Prej… Zotit…"

P: "Kjo është e vërtetë. Zoti e ka krijuar djallin, apo nuk është ashtu?"

Njeriu i moshuar i përshkon gishtat nëpër flokët e tij të holluara dhe kthehet i kënaqur përpara audiencës së studentëve.

P: "Mendoj se do të argëtohemi pa masë gjatë këtij semestri, zonja dhe zotërinj."

Ai i drejtohet përsëri studentit musliman. P: "Më thuaj, bir. A ekziston e keqja në këtë botë?"

S: "Po, zotëri."

P: "E keqja ështe kudo, apo s'është ashtu? A vërtetë Zoti ka bërë çdo gjë?"

S: "Po."

P: "Kush e ka krijuar të keqen?"

S: [Nuk ka përgjigje.]

P: "A ka sëmundje në këtë botë? Imoralitet? Urrejtje? Shëmtinë? Të gjitha gjërat e tmerrshme – a ekzistojnë në këtë botë?"

Studenti nga mundimet që përjeton, i lëviz këmbët duke i përdredhur. S: "Po."

P: "Kush i ka krijuar ato?"

S: [Nuk ka përgjigje.]

Papritmas, profesori i bërtet studentit. P: "Kush i ka krijuar ato? Më thuaj, të lutem!" Profesori i afrohet që të ngrihet përpara fytyrës së studentit për me e mundur deri në fund të dialogut. Ai i drejtohet me një zë të thyer e të shurdhër. P: "Zoti e ka krijuar çdo të keqe, apo s'është ashtu, bir?"

S: [Nuk ka përgjigje.]

Studenti përpiqet që ta mbajë qëndrimin këmbëngulës të profesorit, si dhe shikimin e tij plot eksperiencë, por dështon. Papritmas, ligjëruesi (profesori) largohet duke ecurr rrotull klasës, sikur ndonjë panter plak e që eshte i sigurt dhe ka besim në veten.
Të pranishmit në klasë janë të mahnitur. P: "Më trego…" vazhdon ai, "Si është e mundur që ky Zot të jetë i mirë në qoftë se Ai krijoi të gjitha të këqiat gjatë tërë kohërave?" Profesori i kërcëllon duke i rrotulluar krahët e tij që të përfshjë të keqen dhe ligësitë e botës.

P: "E gjithë urrejtja, brutaliteti, dhimbja, të gjithë llojet e torturave, të gjithë vdekjet e panevojshme dhe shëmtia, të gjitha vuajtjet që janë të krijuara nga ky Zot i mirë që ndodhin anembanë botës – a s'është ashtu, djalosh?"

S: [Nuk ka përgjigje.]

P: "A nuk e sheh se çka ndodh në të gjitha vendet në botë? Huh?" Profesori pauzon për një moment. "A nuk po e sheh?"

Profesori zgjatet përpara fytyrës  së studentit përsëri dhe i përshpërit, "A është Zoti i mirë?"

S: [Nuk ka përgjigje.]

P: "A beson në Zot, bir?"

Zëri i studentit e josh atë dhe e tradhton, dhe me një zë të plasaritur ai përshpërit, S: "Po, profesor. Besoj."

Njeriu i moshuar lëkund kokën me trishtim. P: "Shkenca thotë se ke pesë shqisa të cilat i përdor për të identifikuar dhe vëzhguar mbarë botën që të rrethon. Ti kurrë nuk e ke parë Zotin, apo jo?"

S: "Jo, zotëri. Unë kurrë nuk e kam parë Atë."

P: "Atëherë na thuaj nëse e ke dëgjuar ndonjëherë Zotin tënd?"

S: "Jo, zotëri. Unë nuk e kam dëgjuar."

P: "A e ke ndjerë ndonjëherë Zotin tënd, e ke shijuar Zotin tënd, apo të kesh ndjerë erën e Tij? Në fakt, a ke patur çfrëdoqoftë ndonjë perceptim ndijor (senzorik) të Zotin tënd?"

S: [Nuk ka përgjigje.]

P: "Mu përgjigj, të lutem."

S: "Jo, zotëri. Jam i frikësuar, nuk ka ndodhur një gjë e tillë".

P: "Ti je i frikësuar… nuk ka ndodhur një gjë e tillë?"

S: "Jo, zotëri."

P: "Megjithatë, ende po beson në Të?"

S: "Po…"

P: "Kjo do të thotë FEJA!" Profesori buzëqesh me mençuri dhe urtësi, që shihet në fytyrën e tij, nga gëzimi për atë që arriti në përfundim të bisedës. P: "Sipas rregullave të protokollit empirik, i testueshëm dhe i provueshëm, shkenca thotë se Zoti yt nuk ekziston. Çka thua për këtë, bir? Ku është Zoti yt tani?"

S: [Studenti nuk përgjigjet.]

P: "Ulu, të lutem!"

**[Studenti musliman ulet, duke e parë që i kërcënohet humbja e dukshme. Megjithatë, ndihma e Allahut është në dorën e besimtarit dhe fitorja është e pritshme dhe e pashmangshme.]**

Një tjetër musliman, me një kapele fetare, me mjekërr e që shumë lehtë identifikohet se është musliman nga veshja e tij, e ngre dorën lart. SS: "Profesor, a mund t'i drejtohem klasës (me përgjigje)?"

Profesori i kthehet dhe buzëqesh. P: "Ah! Tjetër musliman në avangardë. Një fundamentalist, sa që e shoh. Eja, eja, djalosh! Na trego ca urtësi me vend për hirë të këtij takim mbledhjeje!"

Muslimani e shpërfill sarkazmën që diktohen në tonin e zërit të profesorit. Ai shikon përreth klasës, pret që ta fitojë vëmendjen e studentëve dhe i drejtohet profesorit.

SS: "Zotëri, ju keni bërë disa pika interesante. Me lejen tuaj, zotëri, do të doja që ta trajtoj çdo pikë veç e veç. Kjo temë duhet që të trajtohet logjikisht dhe shkencërisht, e jo emocionalisht. Pika e parë është doktrina juaj themelore që thotë se Zoti nuk ekziston. Universi, pra, filloi sipas dokrinës suaj e njohur si 'Big Bang'

(Shpërthimi i madh), dhe nëpërmjet një procesi të evolucionit, njeriu më në fund erdhi në ekzistencë. A nuk është ky besimi juaj, profesor?"

P: "Biri im, ajo nënkuptohet pa mos u thënë. Ka prova të mjaftueshme shkencore për këtë. Çka do me thënë me këtë?"

SS: "Të mos nxitojmë. Të përdorim logjikën, arsyen dhe argumentin e duhur shkencor. Si hyrje, dëshiroj të theksoj se e përdor fjalën 'doktrinë' me vetëdije e me dashje, për priftërinjtë thirrës të pseudo-shkencës, që në fakt janë thjeshtë promovues të atezmit si fe. Unë kam një pyetje për ju, profesor. Ne kemi në këtë botë miliona e miliona fishekzjarre, municione dhe bomba. A keni dëgjuar ndonjë plasje nga vetvetiu spontanisht, apo nuk do ta kishe pranuar; edhepse përbërësit mund të jenë në një mbajtës kontejner, patjetër duhet që të kenë mekanizëm shpërthyes të vendosur jashtë lëndëve eksplozive? Dy faktorë duhet të jenë të pranishëm: së pari, përbërësit e duhur në sasi të saktë në një mjedis të përshtatshëm, dhe së dyti, dikush për të vendosur aktivizuar ekpozivin, qoftë me anë të ndezjes së shkrepëses, apo të shkrepjes së pistoletës, apo hedhje ca shkëndijë elektrike. Për shembull, nëse dikush thotë se ka patur një bombë në dorën e tij dhe i ka shpërthyer nga vetvetiu dhe ka vrarë ndonjë njeri që ka qenë aty pranë, a do ta kish pranuar ndonjë shkencëtar një deklaratë të tillë qesharake?"

P: "Sigurisht që jo. Nuk e kuptoj, çka përpiqesh të më thuash?"

SS: "Sigurisht që nëse ju doni që të besojmë në 'Big Bang', në atë shpërthim masiv që ndodhi vetvetiu, pa mos patur askënd atje që 'ta shkrepi pistoletën' ose 'ta ndezë fijen e shkrepsës' ose 'të hedhë shkëndijë elektrike'; andaj na shpjego se si mundet që shpërthimet eksplozive më të vogla nëpër tërë botën nuk po ndodhin pa ndonjë veprim të jashtëm? Çdo pohim shkencor duhet që të jetë i riprodhueshëm kështuqë të jetë i pranuar."

Hapet goja e profesorit , por nuk del asnjë fjalë.

SS: "Gjithashtu, ne e dimë se është e pamundur shkencëtarisht që materia të krijoj veten. Merreni këtë tavolinë prej druri. Nuk ka ardhur në ekzistencë vetvetiu. Duhet të kenë qenë disa veprime të jashtme si faktorë për ta bërë atë. Edhe druri nuk ka ardhur në ekzistencë nga vetvetiu. Ai vjen nga një farë e cila mbjellet në tokë dhe ushqehet nga ajo. Vetë fara ka ardhur nga ndonjë burim e nuk mund të vijë në ekzistencë vetvetiu. A mund të na shpjegoni se si ka ardhur në ekzistencë materia fillestare – materia për të cilën pretendimi i priftërinjëve thirrësve të pseudo-shekcës  është nxitur me anë të ndodhisë misterioze 'Big Bang' për tu prodhuar materia e parë e gjallë? Gjithashtu, përse priftërinjtë tuaj nuk janë në gjendje të riprodhojnë këtë fenomen në laboratori? Profesor, ju duhet të dini se çdo argument shkencor duhet të jetë i riprodhueshëm që të ketë besueshmëri shkencore."

P: "Bir, është naive të mendosh se ne mund të bëjmë një gjë të tillë. Energjia e cila u lëshua me anë të 'Big Bang'-ut ishte e tillë që ne nuk mund t'i qasemi asaj çështje, përndryshe ne do të kishim mundësi të riprodhonim fenomenin e njëjtë."

SS: "Profesor, nuk na e thatë se kush i ka sjellur përbërsit bazë, njashtu nuk jeni në gjendje të na tregoni kush ishte ai që e shtypi butonin ose që e tërhoqi këmbëzën ose që e ndezi shkrepësen që të ndodhi 'Big Bang'-u. Prej ku rrjedh formimi i kësaj energjie të jashtëzakonshme për të cilën jeni duke folur? Hajde, hajde, profesor! Të jemi shkencor në shqyrtimin e kësaj teme. Po, profesor, vërtetë është bazë e besimit të thellë në mësimet doktrinare të priftërinjëve thirrës të pseudo-shkencës që të besohet në 'Big Bang'-un. A prisni që net ë hedhim poshtë parimet shkencore përkatëse dh të besojmë në tërë këto marifete dhe fjalë mashtruese që thirrin në besim të verbër përballë parimeve shkencore definitive?"

P: [Nuk ka përgjigje.]

SS: "Nëse nuk keni kundër, profesor, tani do të vazhdoj tek doktrina e evolucionit siç është e shpallur nga priftërinjtë thirrës të pseudo-shkencës. Ju jeni të vetëdijshëm se nuk ka fosile që të jetë treguar se direkt e lidh prejardhjen e njeriut nga primatët majmunë dhe se ka kërkim dhe hetim të vazhdueshëm për atë e cila quhet 'Missing Link' - (Lidhja e humbur, që mungon)?"

P: "Po, por ka aq shumë dëshmi dhe prova tjera…"

SS: "Më falni që ju ndërpresë, profesor. Ju pranoni se nuk ekziston lidhje direkte. Gjithashtu duhet të pranoni faktin se nuk ka fosile që tregojnë hapa të përcaktuara ndërmjetëse në kalimin nga primati majmun në njeri. Dhe jam i sigurt gjithashtu që e keni në dijeni ndodhinë e falsifikimit të Piltdoën-it, profesor?"

P: "Piltdoën…? Piltdoën…?"

SS: "Më lejoni t'ua rifreskoj kujtesën tuaj, profesor. Disa fosile janë zbuluar ën një vend të quajtur Piltdoën në Angli. Këto mbeturina të fosileve kanë treguar të gjitha karakteristikat për të cilat ishin në kërkim priftërinjtë thirrës të pseudo-shkencës dhe ateizmit, në kërkim të së ashtuquajturës 'Missing Link' (Lidhja që mungon, e humbur) në zinxhrin e evolucionit. E gjithë bota janë shtyer të besojnë në të, madje edhe skeptikët ishin të bindur – deri sa u gjet, rreth dyzet vjet më vonë, se dikush nga shoqata e shkencëtarëve-priftërinjë kishte 'falsifikuar' fosilet duke i bërë ato që të duken se janë ajo lidhja që mungon, e humbur. Kjo ishte një gënjeshtër e madhe, një falsifikim masiv që priftërinjtë janë përpjekur të manipulojnë dhe të bindin botën se ateizmi si religjion ishte I vërtëtë dhe se njeriu e ka prejardhjen nga primatët majmunë! Nëse dëshironi ndriçim të mëtepërt rreth detaleve për këtë falsifikim masiv mund të lexoni veprat e profesor Tobias, nga Afrika Jugore."

Fytyra e profesorit është duke u zbehur. Ende nuk ka koment nga ana e tij.

SS: "Duke folur lidhur me falsifikimet – profesor, a dini se çfarë është plagjiaturë? A mund t'ia shpjegoni klasës se çfarë është plagjiatura?"

Profesori flet me ngurrim dhe me pavendosshmëri, P: "Plagjiatura është kur dikush merr ndonjë vepër autoriale të dikujt tjetri dhe e mëvetësonë atë."

SS: "E saktë. Faleminderit, profesor. Sikur ta kishit marrë këtë temë që ta hulumtoni me më tepër ndershmëri dhe sinqeritet, do të gjenit që popujt perëndimorë i shëndrronin në plagjiatë të gjitha veprat e vërteta shkencore të autorëve muslimanë e pastaj ndërtonin mbi to dhe i mëvetësonin sikur të ishin 'zbulime' të vetë atyre, që solli progresin bashkëkohoreë të shkencave. Ju nuk duhet ta merrni fjalën në lidhje me këtë ashtu siç e thashë. Vetëm se shkruani një letër dhe dërgojeni në 'Centre for Studies on Science' – (Qendrën për studime në shkencë), në adresën: Al-Humera, Muzzammil Manzil, Dodhpur, Aligarh, India, dhe ata me kënaqësi do të ju dërgojnë të gjithë literaturën përkatëse për të vërtetuar këtë pikë të diskutimit."

Deri tani të pranishmit në klasë janë plotësisht të vëmendshëm ndaj fjalëve të studentit musliman dhe ata me nxitim e shënuan adresën.

SS: "Le të kthehemi përsëri te doktrina e evolucionit të cilën priftërinjtë thirrës të pseudo-shkencës e kanë përhapur nëpër botë. Mbas të gjitha doktrinave të tyre është koncepti i 'seleksionimit natyror'. Kjo do të thotë se llojet e përshtatura në saje të ndryshimeve të mjedisit jetësor nga një ndryshim në morfologji dhe fiziologji, janë ndryshimet të cilat kalojnë tek brezat e reja

pasardhëse, duke u dhënë aftësinë që edhe ata të mbijetojnë; ndërsa ato lloje që nuk përshtaten, ato shkojnë në zhdukje. Shembulli klasik që jepet është ai i dinosaurëve të cilët nuk mundën të konkurrojnë dhe garojnë me më të vegjëlit, kafshë gjigante të cilët çuditshëm 'janë evoluar', nga kjo vijon se kafshët më të mëdha në trup dhe më të ngadalshëm në lëvizje shkojnë në zhdukje, ndërsa kafshët që janë më të vogla në trup dhe më të shpejta në lëvizje mbijetojnë. Gjithashtu, gjatë rrjedhës së evolucionit se çfarë ishte e padobishme më, u zhduk, siç janë bishtat dhe kthetrat, e këto u zëvendësuan me lloje kafshësh pa bishta e që kanë duar me të cilat mund të kapin dhe të mbajnë sendet, që rezultati përfundimtar është qenia 'njeri'. Ju pajtoheni me këtë doktrinë, apo jo, professor?"

Profesori i gjorë nuk ëshë në huti dhe s'di çka të bëjë, a të tërhiqet e të mos diskutojë më apo të vazhdojë, ngase nuk dihet, nga cili kënd do t'i vijë sulmi tjetër!

SS: "Hajde, hajde, professor! Ky është gurthemeli i doktrinës së evolucionit me të cilën ju priftërinjtë keni bërë larje të trurit masave të atyre njerëzve që janë të pakujdesshëm. Le ta sfidojmë këtë pseudo-shkencë me shkencën e vërtetë. Profesor, a ka ndonjë shkencëtar qe ka prodhuar ndonjëfarë lloje të reja qenëjesh të gjalla në laboratorinë e tij, t'i ketë nën konrollë dhe të mund t'ua ndryshojë mjedisin jetësor? Mbani mend, shkenca mund që t'i pranojë vetëm doktrinat materiale me kusht nëse ato janë të riprodhueshme."

P: [Nuk ka përgjigje.]

SS: "Natyrisht që jo, edhepse janë bërë mjaft përpjekje në atë drejtim! Le të ecim një hap më tej: Ne e dimë se çifutët bëjnë synetimin (prerjen rrethore të lafshës së penisit) e fëmijëve të tyre pasrdhës meshkuj një kohë të shkurtër mbas lindes. Ne gjithashtu dimë se synetimi është praktikuar nga ana e tyre në një zinxhir të

pashkëputur, brez pas brezi, qysh kohës së Ibrahimit (Paqja e Zotit qoftë mbi të). Si rezultat i këssaj, mund të themi se disa lloje të caktuara të sëmundjeve kanë ndryshuar. Çdo fëmijë mashkull me një tendencë gjakderdhje të trashëguar do të kishte vdekur nga gjakderdhja dhe kjo sëmundje nuk do të kishte kaluar në gjeneratën e ardhshme. A jeni dakord, profesor?"

Profesori padurim e tundi kokën në shenjë dakordimi, duke menduar se bëhet fjalë për ndonjë pikë që është në favor të tij.

SS: "Pra, na tregoni, professor, pas mijëra viteve të synetimit të foshnjeve meshkuj, pse fëmijët e çifutëve nuk janë lindur pa lafshë të penisit? Edhe nëse të tërë lafsha nuk humbet, atëherë sipas doktrinës së seleksionimit natyror në të cilin thirren priftërinjtë tuaj, do të ishin dukur disa shenja të lafshës se si do të ishte bërë më e vogël! A nuk jeni dakord, professor?"

Profesori i gjorë vetëmse po shikon përpara me një vështrim të zbehtë, duke mos e ditur se çka e goditi atë!

SS: "Profesor, a keni fëmijë?"

Profesori u lirua disi ngaqw u ndërrua tema që e kishin në fjalë, andaj ai përpiqet që të kthejë diçka nga besimi i tij i mëparshëm. P: "Po. Kam dy djem dhe një vajzë." Profesori madje edhe arrin të buzëqeshë kur ai i përmend fëmijët e tij.

SS: "Profesor, a ju jepnit gji, kur ata ishin foshnje?"

I befasuar disi nga kjo pyetje që është e qartë se është e pakuptimtë, profesori shqetësohet.

P: "Çfarë pyetje idiote. Sigurisht, që unë jo! Gruaja ime u jepte gji atyre."

SS: "Profesor, vallë ndonjëherë mos kanë zbuluar priftërinjtë ateistë ndonjë nga meshkujt që të japë gji foshnjeve?"

P: "Përsëri me pyetje idiote. Vetëm femrat u japin gji foshnjeve."

SS: "Profesor, pa mos u zhveshur, jam i sigurt se ju keni dy thimtha, njëlloj sikur të gjithë meshkujt. Pse këta nuk janë zhdukur meqenëse janë tepricë? Sipas doktrinës së seleksionimit natyror, sendet e tilla si që janë thimthat për të cilat nuk kanë dobi meshkujt, duhej tu ishin humbur të gjithë meshkujve me mijëra – nëse jo miliona – vjet më parë, professor!"

Studenti musliman foli me butësi, ai nuk bërtiti dhe nuk iu afrua që ta ngjisë fytyrën e tij në atë të profesorit, SS: "Unë jam i sigurt se , bazuar në argumentin shkencor përkatës – e jo në pseudo-shkencë – do të pajtoheshit se doktrina e evolucionit është vetëm barrë e rëndë plehërash."

Fytyra e profesorit ndërron një sërë ngjyrash dhe e gjithë ajo që mund të bëjë është të belbëzojë ca fjalë të paqarta nga gjendja e tij e pashpresë dhe që s'mund të ndihmojë veten.

Studenti musliman u kthehet studentëve në klasë dhe u drejtohet atyre me një buzëqeshje të vockël duke i mpirë buzët. SS: "Në fakt, dikush mund të shkojë më tej dhe të konstatojë se kushdo që beson se e ka prejardhjen nga primatët majmunë, ai patjetër duhet të jetë majmun (e më pas të bëhet njeri)!"

Kaluan pak çaste gjersa studentët e klasës e kapën kuptimin e lojës së fjalëve nga deklarimet që i dha studenti musliman, por momenti që arritën të kuptojnë qëllimet e tij, ata hungërinë së qeshuri.

Kur studentët i kthehen veten nga të qeshurit e tyre, studenti musliman vazhdon. Duke u kthyer kah profesori, ai thotë, SS: "Ka shumë pika të donbëta në doktrinën e evolucionit kështu që del në shesh sikur të jetë përshkuar në sitë. Sidoqoftë, koha po kalon –

duhet të nxitoj për në xhami së shpejti që ta kryej lutjen (namazin) – kështu që nuk do t'i shqyrtojmë dhe nuk do të merremi me të gjitha mitet tani për tani. Le të kalojmë në temën e moralitetit të cilën e hapët pak më parë. Por, përapra asaj, le të shohim në pikën kur bisedonit për vëllanë tuaj që po vdiste nga kanceri. Nëse jeni të mërzitur se ai vdiq, atëherë ju jeni krejtësisht i pamend dhe qesharak. Se ato qenie njerëzore, si edhe të gjithë materiet e gjalla, me siguri do të vdesin, është njëfarë fakti i themeluar, që besohet nga të gjitha njerëzit, pa marrë parasysh a besojnë në Zot apo jo, dhe askush nuk mund me të vërtetë që ta kundërshtojë procesin e vdekjes. Së dyti, nuk mund të jeni aq naiv e ta kundërshtoni procesin e sëmundjes – qoftë ai kanceri apo ndonjë sëmundje tjetër, apo ndonjë aksident, etj. – e që është si parashenjë hyrëse në procesin e vdekjes. Kundërshtimi juaj vjen nga keqkuptimi juaj se 'mirësia' është që dikush t'ia lehtësojë vuajtjet dikujt, kurse ai që shkakton vuajtjet është 'mizor'. Nëse kjo është kështu, atëherë, professor, s'keni zgjidhje tjetër pos të pajtoheni se njerëzit më mizorë në botë janë hulumtuesit dhe studiuesit shkencor në lëminë e mjekësisë të cilët përdorin kafshët për të kryer eksperimentet e tyre të tmerrshme. Me siguri që jeni të vetëdijshëm dhe jeni informuar se me mijëra e mijëra kafshë janë munduar dhe torturuar në mënyra të ndryshme dhe i kanë bërë që të përjetojnë një million agoni vdekjesh për të provuar apo për të hedhur poshtë pohime dhe pretendime të caktuara shkencore dhe mjekësore? A mendoni se këta eksperimentues nuk janë mizorë? A jeni ende me mua, profesor?"

Profesori duket mjaft keq. Studenti musliman kalon pranë tij dhe i ofron të pijë pak ujë.

SS: "Profesor, do të pyes një pyetje tjetër të thjeshtë. Ju e dini se provimet – testet që u jepen studentëve që t'i kalojnë dhe të ngriten një shkallë më lart?"

Profesori vetëmse e tundi kokën.

SS: "Studenti ka të pësojë sakrifica të pashmangshme, madje edhe të jetojë larg nga shtëpia, për të ndjekë mësimet në universitet apo kolegj, ai duhet ta privojë veten nga të gjitha rehative dhe komoditeteve të shtëpisë; ai është i ngarkuar me punë, ai duhet të heqë dorë nga koha e lirë dhe gjumi për tëarritur të bëhet gati për provimet; atëherë ai përballet me pyetje mjaft të vështira që duhet tu përgjigjet në provim dhe poashtu mund të piqet përpara profesorit në provimin me gojë – dhe ai ende ka për të paguar institucionin për atë që e kanë vënë nëpër këtë proces torturimi! – a nuk i konsideroni të gjitha këto të jenë vepra mizore? A është profesori një njeri 'i mirë' pasi ai e vë studentit nëpër të gjitha këto vuajtje mendore dhe fizike?"

P: "Unë nuk po e kuptoj se çka e ke qëllimin. Me siguri, institucioni dhe profesori i bëjnë nder studentit duke e vënë atë në një proces trajnimi, ashtu që të kualifikohen në fushën e tij të veçantë. Vetëm personi mëshkurtpamës do ta kishte kundërshtuar që studentët duhet të shkruajnë provimet, pavarësisht nga sakrificat të cilat duhet t'i pësojnë."

Studenti musliman i trishtuar e tund kokën. SS: "Profesor, është i mahnitshëm fakti se si po e kuptoni nevojën e testeve dhe provimeve kur e keni në dorë t'i vendosni dhe t'i përcaktoni ato, por nuk mund ta shihni të njëjtën urtësi në atë kur Zoti vendos dhe përcakton teste dhe provime për krijesat e Tij. Merreni rastim me vëllanë tuaj – nëse ai përballoi me durim testit (sprovës) të sëmundjes së tij dhe vdiq me fe-besim, atë që e njohim me fjalën 'Iman' – ai do të shpërblehet me begati të shumta në Parajsë (Xhennet) për vuajtjet që i pësoi këtu (në këtë botë). Aq besim të fortë që ka sa që do të dëshironte të përballej me të njëjtën sprovë edhe njëqind herë, që ta kishte shpërblimin ende më të madh, shpërblim ky që asnjë s'e ka parë dhe asnjë mendje s'e ka imagjinuar! Për fat të keq, 'vetëm ndonjë njeri që është mëshkurtpamësi' – dhe ndonjë injorant – do t'I kundërshtonte testet

(sprovat) që i përcaktoi Zoti për krijesat e Tij, duke i patur ndërmend shpërblimet e përhershme që I presit ata të cilët janë të suksesshëm".

P: "Parajsë? Huh! A e ke parë Parajsën, e ke prekur, ia ke ndjerë erën, e ke shijuar, ia ke dëgjuar zërin? Sipas rregullave të protokollit empirik, i testueshëm dhe i provueshëm, shkenca thotë se Parajsa yte nuk ekziston."

SS: "Do të vijmë edhe te ajo pikë, dashtë Zoti. Le të vazhdojmë. Më tregoni, profesor, a ekziston nxehtësia?"

Profesori disi u kthye në vete dhe tani ndihet më i sigurt. P: "Po, ka nxehtësi."

SS: "A ekziston ftohtësia?"

P: "Po, poashtu ka ftohtësi."

SS: "Jo, zotëri. Nuk ka!"

Profesori veç ia ngul sytë studentit duke e shikuar me një vështrim të zbrazët. Studenti shpjegon, SS: "Mund të ketë shumë nxehtësi, super-nxehtësi, mega-nxehtësi, nxehtësi të bardhë, apo – në polin e kundërt – pak nxehtësi ose aspak nxehtësi, por nuk ka diçka që quhet 'ftohtësi'. Mund të arrihet temperaturë prej 458 gradë nën zero, që s'ka aspak nxehtësi, por nuk mundet të shkohet më tej kësaj. Nuk ka 'ftohtësi', përndryshe po të kishte qenë, ne do të mundeshim ta tejkalojmë temperaturën prej 458 gradë nën zero. E shihni, zotëri, fjala 'ftohtësi' përdoret vetëm për të cilësuar mungesën e nxehtësisë. Ne nuk mund ta masim ftohtësinë. Vetëm nxehtësinë ne mund ta masim në njësi termale pasi nxehtësia është energji. Ftohtësia nuk është e kundërta e nxehtësisë, por thjesht vetëm mungesa e nxehtësisë."

Heshtje. Një gjilpërë bie diku në klasë.

Studenti musliman vazhdon. SS: "A ekziston errësira, profesor?"

P: "Kjo është një pyetje pamend, bir. Çfarë është nata në qoftë se nuk ekziston errësira? Çka po arrin me këtë…?"

SS: "Pra, ju thoni se ekziston një gjë që është errësira?"

P: "Po…"

SS: "Përsëri jeni në gabim, zotëri! Errësira nuk është entitet (qenie që ekziston) – por ajo është cilësim i mungesës së një entiteti, e që është mungesa e dritës.  Dikush mund të ketë dritë të dobët, dritë normale, dritë të pastër, dritë blic (flakëruese). Nëse dikush nuk ka dritë vazhdimisht atëherë themi se nuk ka kurfarë drite, dhe kjo quhet errësirë, apo jo? Ky është kuptimi që e përdorim për të definuar fjalën. Në realitet, errësira nuk ekziston. Sikur të kishte qenë, atëherë do të kishte qenë në gjendje dikush që të krijojë errësirën në një mënyrë positive dhe ta bënte errësirën më të errët dhe ta fitojë atë në një enë. A mundeni ta mbushni një kavanoz me errësirë më të errët për mua, profesor?"

P: "Nëse nuk të pengon të na tregosh se çka është qëllimi yt, djalosh?"

SS: "Po, profesor. Qëllimi që desha të shpjegoj ishte se premise juaj filozofike është me të meta, qysh nga vetë fillimi, kështu që konkluzioni juaj patjetër të jetë gabim. Ju nuk jeni shkencor, por pseudo-shkencor!"

Profesori ndjehet sikur të jetë helmuar. P: "Me të meta…? Si guxon…!"

Studenti musliman sillet shumë ftohtë dhe qetë, dhe ai flet me butësi, sikur me iu drejtuar një fëmije të vogël. SS: "Zotëri, a mund t'ua shpjegoj atë që kam ndër mend të them?"

Studentët në klasë me padurim i tundën kokat. Ata të gjithë u shëndrruan në veshë nga vëmendja e madhe. Profesori nuk ka alternativë tjetër pos të shprehë pëlqimin. P: "Shpjego… oh, na shpjego…" E valëvit dorën me shpërfillje, me një tendosje të mahnitshme orvatet që ta rifitojë kontrollin. Papritmas ai tregon dashamirësi nga veti. Klasa është e heshtur, në pritje.

SS: "Jeni duke punuar në premisën e dualitetit," studenti musliman shpjegon, "se, për shembull, në fillim ka jetë e pastaj vdekje, dy entitete të ndryshme; Zot i mirë dhe Zot i keq. Ju e shihni konceptin e Zotit si një entitet fundor, një entitet që mund të matet. Zotëri, shkenca nuk mund as edhe të shpjegojë se çka është 'mendimi-ideja'. Ajo përdor elektricitet dhe magnetizëm, por asnjëherë nuk i ka parë ato, e shumë më pak që të mund t'i kuptoj ato. Për të parë vdekjen si e kundërt e jetës, duhet me e injoruar faktin se vdekja nuk mund të ekzistojë si entitet i pavarur. Vdekja nuk është e kundërta e jetës, por vetëmse mungesa e jetës."
Djaloshi mban një gazetë të cilën e morri nga një prej bankave të studentëve. SS: "Ja ky është njëri prej tabloidëve më të neveritshëm të mikëpritësve të këtij vendi, profesor. A ekziston imoraliteti?"

P: "Po, me siguri që ekziston. Tani shiko…"

SS: "Përsëri jeni në gabim, zotëri. Shikoni, imoraliteti është vetëmse mungesa e moralit. A ekziston padrejtësia? Jo, zotëri. Padrejtësia është mungesa e drejtësisë. A ekziston e keqja, mizoria?" Studenti musliman undal për një çast. SS: "A nuk është e keqja, mizoria mungesa e të mirës, mirësisë?"

Fytyra e profesorit u shëndrrua në një ngjyrë alarmuese. Ai është mjaft i hidhëruar se përkohësisht mbeti pa fjalë.
Studenti musliman vazhdon. SS: "Në qoftë se ekziston e keqja, mizoria në këtë botë, profesor – dhe në të gjithë pajtohemi se ekziston – atëherë Zoti patjetër duhet të kryej disa punë nëpërmjet ndihmës së të keqes. Çka është ajo punë që është duke e kryer Zoti? Në suren El-Enbija, ajeti 35 të Kur'anit Famëlartë, Zoti thotë:

***"Çdo krijesë do ta shijojë vdekjen, e Ne, në shenjë sprove ju sprovojmë me vështirësi e kënaqësi, dhe ju ktheheni te Ne."***

Islami na e tregon këtë që të shohim nëse secili prej nesh do të zgjedhë të mirën e jo të keqen. Lidhur me pyetjet tuaja për Djallin: Prej ku vjen Djalli? A e krijoi Zoti Djallin, apo jo? Në Kur'anin Famëlartë përmendet se Djalli nuk është bërë demon (shpirt i keq, i mallkuar), përveçse pasi ai refuzoi urdhërin e Zotit dhe u bë armik i njerëzimit. Në suren Ibrahim, ajeti 22 të Kur'anit Famëlartë, Zoti (All-llahu) thotë:

***"E pasi të kryhet çështja (të hyjnë ata të xhennetit dhe të xhehenemit në të, xhehenemlinjve) djalli (u mban ligjëratën e shëmtuar), dhe u thotë: 'Vërtetë, Allahu ju pat premtuar premtim të vërtetë, e unë ju pata premtuar dhe, qe, nuk zbatova premtimin ndaj jush. Po unë nuk pata kurrfarë pushteti ndaj jush (që t'ju detyroj), përpos që ju thirra (në rrugë të gabuar), e ju m'u përgjigjët; atëherë, pra mos më qortoni mua, po qortonie veten. Unë nuk mund t'ju shpëtojë juve, e as ju nuk mund të më shpëtoni mua. Unë mohoj shoqërimin tuaj që më bëtë mua më parë (më adhuruat në vend të Zotit)'. S'ka dyshim, jobesimtarët kanë dënim të dhembshëm."***

Profesori duke u përmbatur në veti, e ngre kokën. P: "Unë si shkecëtar i filozofisë, nuk e shoh këtë çështje se ka diçka të përbashkët me atë që the më parë dhe nuk lidhet asesi me cilëndo zgjidhje; e si realistë, absolutisht unë nuk e njoh konceptin e Zotit

ose çfarëdo faktori tjetër teologjik si një pjesë e barazimit botëror, sepse Zoti nuk është i dukshëm."

SS: "Unë do të kisha menduar se mungesa e kodit moral të Zotit është ndoshta njëri ndër fenomenet më të dallueshmë të cilët ndodhin" i përgjigjet studenti musliman.

SS: "Gazetat përfitojnë miliona dollarë duke raportuar për këto fenomene çdo javë. Profesor, ju tentuat që t'ia vëni fajin e të keqes që ndodh në këtë btë nga njerëzit e ligë mbi shpinën e Zotit – në të cilin ju nuk besoni – që është një kontradiktë e dukshme dhe e qartë. Megjithatë, le të analizojmë se kush është në të vërtetë përgjegjës për përhapjen e së keqes – ata që besojnë, apo ata që nuk besojnë në Zot? Një ndër besimet themelore që e ka muslimani është besimi se ai do të ringjallet Ditën e Gjykimit dhe do të japë përgjegjësi për veprat e tij në këtë botë. Për çdo të mirë që e ka bërë do të shpërblehet, dhe për çdo të keqe që e ka bërë do të mbajë përgjegjësi. Çdo musliman duhet të besojë se ai/ajo është përgjegjës-e për veprat e tij/saj dhe se askush tjetër nuk do ta bartë barrën e tij/saj në Ditën e Gjykimit. Koncepti i Parajsës është se do të shpërblehen besimtarët dhe i Ferrit është se do të jetë vendbanimi i jobesimtarëve dhe të pafeve (ateistave), e gjithashtu një ndër besimet themelore është besimi se madje edhe muslimanët keqbërës (mëkatarë) do të dënohen për keqbërjen e tyre. Profesor, këto koncepte i kanë parandaluar me miliona të panumërta të muslimanëve nga kryerja e gabimeve dhe veprave të këqija. Ne të gjithë e dimë se ndëshkimi është një pengesë e fortë dhe e sigurtë për kryerjen e krimeve. Pa këtë koncept ne nuk do të ishim në gjendje t'i drejtojmë punët tona në jetë; që domethëtë se gjobat, dënimet për veprat penale, dënimet me burgosje janë pjesë përbërëse e çdo sistemi të civilizuar. Nga ana tjetër ne kemi priftërinjtë e ateizmit të cilët nuk besojnë në këto koncepte, kur përmenden në lidhje me çështjet morale. Për ata nuk ekziston Dita e Gjykimit, nuk ka përgjegjësi, nuk ka shpërblim, nuk ka ndëshkim. Mesazhi që u drejtohet masës njerëzore është mjaft i

qartë, që thotë se 'në qoftë se mundesh të tërhiqesh pa pësuar gjë, atëherë ti je ashtu siç duhet. S'ka gjë për t'u shqetësuar'. Gjithashtu, shihet se ata deklarojnë se nuk ka 'mëkat-gjynah' – gjersa në kontekstin tonë, 'mëkat-gjynah' do të thotë çdo veprim i cili është kundër ligjeve të Zotit – çdo individ është i lirë të bëjë çfarëdo që dëshiron dhe s'ka veprim që mund të etiketohet si 'i gabuar'. Më lejoni ta shprehim atë në këtë mënyrë: priftërinjtë ateistë pohojnë se Zoti nuk ekziston. Në qoftë se Ai nuk ekziston, atëherë Ai nuk mund të përcaktojë dhe vëndojë asnjë rregull lidhur me atë se çka është e drejtë dhe çka është e gabuar – në këtë mënyrë nuk mund të ketë mëkat, me plotëkuptimin e fjalës 'mëkat'. Fjala 'mëkat' do të thotë çdo veprim i cili është kundër asaj që dëshiron Zoti. Pra, njeriu është i lirë të formoj rregullat e tij, kodin e vet 'moral'. Kështu që burrat 'martohen' me burra, gratë 'martohen' me gra; për të përhapur AIDS-it dhe sëmundje të tjera është në rregull; nuk është kurrfarë mëkati tradhtia bashkëshortore dhe kurvëria, gjersa ata që janë të përfshirë në këtë veprim janë 'moshërritur dhe pajtohen mes veti'; në bazë të logjikës së ateistëve madje edhe incesti nuk do të kishte qenë mëkat nëse të dy palët janë 'moshërritur dhe pajtohen mes veti', duke e patur parasysh se incesti është një mëkat i bazuar në kodin moral që ka baza religjioze, përderisa profesori kategorikisht deklaroi se ai 'absolutisht nuk e njeh konceptin e Zotit apo ndonjë factor tjetër teologjik si pjesë e faktorit jetësor në botë'; mbytja e foshnjeve në mitrat e nënave të tyre është veprim i mirë – duke zbatuar dhe plotësuar 'të drejtat' që i ka gruaja; e kështu me rradhë. Lista e 'rregullave' që janë të miratuara nga ana e ateistëve, priftërinjeve të shoqërisë së pseudo-shkencëtarëve, është e pafund. Kulmi i pandershmërisë intelektuale është që t'ia vësh fajin Zotit për përhapjen e imoralitetit dhe ndytësisë! Le të jemi shkencor në lidhje me tërë çështjen, profesor. Merrni një grup njerëzish të cilët janë të bindur në Zot – të cilët i besojnë Atij ashtu siç duhet që t'i besohet – dhe merrni një grup tjetër njerëzish të cilët janë pauses të besimit tuaj ateist. Vlerësoni ato, me objektivitet, se cila nga ato dy grupe po përhap të keqen, mizorinë. Nuk dua vetë që të lodhem në

shtjellimin e kësaj pike, por dua të them se çdokush që e vëzhgon me objektivitet, menjëherë do të vërej se grupi i bindur në Zotin, njerëzit që përdorin ligjet e të Zotit të Plotfuqishëm, si kode morale në jetën e tyre, në fakt janë ata të cilët përhapin mirësinë; ndërsa ata që i formojnë vetë rregullat e tyre të 'moralit relativ' janë, në fakt ata të cilët përhapin të keqen, mizorinë në mbarë botën."

Studenti musliman ndalet pakëz te këto shënime të rëndësishme me qëllim që t'i kuptojnë studentët e pranishëm në klasë. Sytë e tyre shkëlqejnë deri sa ata janë duke i parë këto çështje shumë më të qarta. Askush nuk ua kishte shpjeguar ndonjëherë këto çështje të rëndësishme, janë rritur në fjalime të ashpra demaskuese të cilat janë përhapur jashta në opinion me anë të burimeve të ndryshme nga mediat për komunikime masive.

SS: "Profesor, jam i habitur, por jo edhe i befasuar, në qëndrimin tuaj joshkencor ndaj moralit. Jam i habitur se, edhepse ju besoni se njeriu ka evoluar nga primatët majmunë, ai nuk do të sillet si kafshë! Poashtu jam i habitur se, edhepse ju nuk besoni në engjëjt, shpresoni që njeriu të sillet me sjellje solide me vullnetin e tij, pa ndihmën e kodit moral hyjnor. Arsyeja që nuk jam i befasuar është se të menduarit djallëzorë, si i tillë që është i çrregulluar dhe i ngatërruar, me siguri që pritet të shpallet nga ana e atyre që pasojnë besimin e rremë të ateizmit!"

Dëgjohet papritmas nga klasa një duartrokje spontane.

SS: "Ne kemi diskutuar njëherë për evolucionin, profesor. A e keni vëzhguar evolucionin me sytë e tuaj të ballit, zotëri?"

Profesori nxjerr një zë të shurdhër me dhëmbët e tij dhe i hodhi studentin një shikim të ngulët dhe të ftohtë.

SS: "Profesor, pasi që askush nuk e ka vëzhguar ndonjëherë procesin e evolucionit në punë dhe nuk mundet asnjëherë të

vërtetohet se ky proces është një përpjekje në vazhdimësi, a nuk jeni duke ligjëruar për një doktrinë e cila sikur të jetë përshkuar në sitë, e humb vlerën dhe ka më pak merita përpara çfarëdo mësimi teologjik? Kjo është pseudo-shkencë, e jo shkencë, dhe ithtarët e saj nuk janë kurgjë tjetër pos priftërinjtë e saj injorantë!"
Fytyra e profesorit shëndrrohet në ngjyrë blu. P: "Çfarë paturpësie!" Ai rëndë po fryn dhe shfryn nga goja dhe ec me hapa të mëdha naltë e poshtë përpara klasës, përfundimisht arrinë që të mendojë diçka si ta rikthej disi kontrollën e vet.

P: "Në emër të diskutimit tonë filozofik, unë s'do të vë re dhe do ta fal për paturpësinë tënde, bir. Tani, a ke mbaruar fare?" Fjalët po dalin si fërshëllimë.

SS: "Zotëri, a nuk pajtoheni me kodin moral të Zotit që të bëjë atë që është e drejtë dhe e ndershme?"

P: "Unë besoj në atë që besoj – e ajo është shkenca."

SS: "Zotëri, me dinjitet dhe respekt të lartë ndaj jush, kërkoj falje që ju them se ajo në të cilën ju besoni nuk është shkencë, por pseudo-shkencë – e ajo pseudo-shkencë është përplot me të meta!"

P: "Pseudo-shkencë…? Përplot me të meta…? Profesori duket sikur ta kishte goditur një sulm i rëndë. Klasa është në zhurmë të madhe. Studenti musliman qëndron ftohtë dhe qetë, përpiqet që ta kthejë buzëqeshjen e butë në fytyrën e vet.

Kur u qetësua kjo zhurmë e madhe, ai vazhdoi. SS: "Shihni, profesor, 'shkenca e vërtetë' është ajo shkencë e cila zbulon ligjet dhe duke synuar se Krijuesi i universit e ka vënë në sistemin e funksionimit këtë univers, nga mega deri në mikro, nga gjërat e matshme deri në gjërat e pamatshme. Pseudo-shkenca është religjion ateistik e cila përpiqet që t'i kundërvihet këtij koncepti me falsifikime, manipullime të statistikave, me pohime gjysmë të

vërteta, etj. Pseudo-shkenca postulon një forcë mitike të pa emërtuar – e trillojnë sikur të jetë zbulim i njeriut, por mendojnë për një hyjni të rreme – shkaktoi Big Bang-un dhe pastaj filloi procesi i evolucionit që është në kundërshtim me atë që faktikisht ka ndodhur. Priftërinjtë e këtij religjioni ateistik janë ata të cilët përpiqen për t'i justifikojnë dërdëllisjet që patjetër duhet t'u përmbahen këtyre gënjeshtrave nëpërmjet falsifikimeve, pohimeve gjysmë të vërteta, manipulimeve në informacione. E vërteta patjetër që të fitojë – e vërteta e konkluzionit logjik të kujtdo njeriu me çfarëdo kapaciteti mendor – mund të dalë në përfundim, se ekziston një Zot (All-llah) I Cili është Krijuesi i tërë universit. Ai krijoi të gjithë sistemin me anë të cilit tërë universi funksionon në rregull që kur s'mbahet mend. Le të kthehemi tek ajo pika të cilën e përmendët më parë gjatë bisedës me studentin tjetër dhe unë ju premtova se do ta shqyrtoj atë më vonë. Do t'ju jap një shembull të cilit çdokush mund t'i bindet: A ka ndokush në klasë i cili e ka parë ajrin, molekulat e oksigjenit, atomet, trurin e profesorit?"

Studentët në klasë shpërthyen së qeshuri.

SS: "A ka dikush këtu që e ka dëgjuar ndonjëherë trurin e profesorit, e ka ndjerë atë, i ka marrë erë atij apo e ka shijuar atë?"

Askush nuk thotë asgjë. Studenti musliman pikëllueshëm e tund kokën.

SS: "Më duket se askush këtu nuk paska fituar çfarëdo qoftë perceptimi shqisor për trurin e profesorit. Pra, sipas rregullave të shqiptuara nga vetë profesori, rregullat e protokollit empirik, i testueshëm dhe i provueshëm, rregulla të pseudo-shkencës së profesorit, andaj sipas kësaj unë deklaroj se profesori nuk ka tru!"

Profesori shtrëngohet në një karrige. Studentët në klasë përsëri spontanisht duartrokasin.

Studenti shkon që ta shërbejë profesorin me pakëz ujë. Pas një kohe ai rimëkëmbet. Ai i hedh një vështrim ngultas studentit.

P: "Ofendimet tuaja në asnjë mënyrë nuk e vërtetojnë ekzistencën e Zotit."

Studenti musliman i kundërpërgjigjet. SS: "Profesor, unë jam me të vërtetë i befasuar. Unë mendoja se do ta pranonit humbjen. Por, sa që duket se ju jeni të pangopur për dënim."

Ai ndalet për një çast, i hedh një shikim tek klasa duke qenë shumë i zhytur në mendime, e pastaj tek profesori. Me një psherëtimë të rëndë ai i drejohet përsëri profesorit. SS: "Zotëri, a keni prindër – keni babë e nënë?"

P: "Edhe një tjetër nga ato pyetjet tuaja idiote. Është e qartë se ne të gjithë kemi prindër."

SS: "Jini të durueshëm, zotëri. A jeni të sigurt se babai juaj është i ati juaj dhe se nëna juaj është e ëma juaj?"

Profesori zbehet në fytyrë dhe tërbohet nga shqetësimi. P: "Ajo është absurde dhe qesharake! Kuptohet, babai im është i ati im dhe nëna ime është e ëma ime!" Dëgjohet se si bërtet me zë të lartë në klasë.

Studenti musliman ndalet për një moment. Pauza bëhet e gjatë. Mbretëron një atmosferë e zymtë dhe misterioze papritur meqë studentët u ulën në tehet e karrigeve. Me një zë shumë të qetë dhe të kontrolluar, studenti musliman thote, SS: "Ma vërtetoni atë!"

Atmosfera është elektrike. Profesori nuk është në gjendje të kontrollojë veten. Fytyra e tij ndërrohet në ngjyrë të purpurtë. P: "Si guxon!" Ai po bërtetë edhe më fort, krejtësisht i luajtur

mendsh. P: "Mjaft më me ofendimet tuaja…! Dil prej klasës time! Do ta njoftoj rektorin për këtë gjë…!"

Studentët e klasës ulen të ngurtësuar nga ky shpërthim. A është profesori drejt përputhjes apo drejt zënkës?

Studenti musliman qëndron në vendin e vet, i qetë. Duke dalur përballë klasës, e ngre dorën lart, duke i bindur ata që të mos kenë merak për asgjë. Pastaj ai e kthen shikimin e tij të dhembshëm kah profesori. Duket sikur të lëshojë ndonjë forcë nga sytë e tij në drejtim të profesorit. Profesori nuk mund ta mbajë vështrimin e tij të ngulët. Vështrimi i tij i habitur bie. Zemërimi i tij qetësohet. Ai përsëri plandoset në karrige dhe e mban kokën në duart e tij.

Pas disa minutash, studenti musliman flet, me shumë butësi.

P: "Profesor i dashur, unë jam duke implikuar se prindërit tuaj nuk janë prindërit tuaj. E gjithë ajo që jam duke u përpjekur të theksoj është se as ju, as unë, dhe as kushdo qoftë prej nesh në këtë klasë nuk mundemi të vërtetojë se prindërit tanë a janë vërtetë prindërit tanë apo jo."

Mbretëron heshje e plotë.

SS: "Arsyeja është se ne nuk kemi qenë të pranishëm në marrëdhënien seksuale midis prindërve tanë, në kohën kur ishim ngjizur. Ne nuk kemi qenë aty që të identifikojmë sperma e kujt ka qenë ajo me të cilën është fekonduar qeliza vezë në mitrën e nënave tona. E marrim fjalën nga prindërit tanë se ata janë prindërit tanë. Ne mendojmë se prindërit tanë janë të sinqertë dhe të ndershëm në atë çështje. Ne nuk e vëmë në pyetje moralin dhe ndershmërinë e tyre. Në të njëjtën mënyrë, fëmijët tuaj patjetër do ta marrin fjalën tuaj se ju jeni babai i tyre dhe se nëna e tyre është vërtetë nëna e tyre. A nuk është ashtu, profesor?"

Profesori e ngre lart kokën. E ngre shikimin dhe shikon kah studenti musliman. Mund të shihet fytyra e tij kthjellohet si që shihen disa gjëra ju bënë të qarta. I kaloi zemërimi. Shumë me ngadalë ai përsërit fjalët, P: "I marrim fjalët e prindërve tanë… I marrim fjalët e prindërve tanë…"

SS: "Po, profesor… ne patjetër duhet t'i pranojmë fjalët e prindërve tanë, në raste të shumta në jetë."

Po prapseprap, profesori mendon se i gjeti gabim studentit në atë se si shqyrtoi dhe vërtetoi çështjen. P: "Meqenëse ka teste që të vërtetohet atësia, siç është për shembull testi I ashtuquajtur ADN."

SS: "Zotëri, përsëri nuk jeni në të drejtë për mënyrën deduktive të të menduarit. Po, ka eksperimente që kryhen në laboratori për të vlerësuar koeficientin e prejardhjes familjare. Por megjithatë, a mundet ndokush me shkuar në laboratory, t'i drejtohet personit competent dhe t'i thotë: 'Aman të lutem, kërkoj nga ju që të merrni prej meje ca ekzemplarë nga gjaku dhe të më tregosh se kush janë prindërit e mi'. Nuk mund ta vërtetoj atë sepse laboratoria nuk ka mundësi tjetër përpos që ADN-ja mund t'i krahasojë ekzemplarët e prindërve me të femijëve për të vërtetuar se prindërit a e thonë të vërtetën apo jo. Me fjalë tjera, këto teste nuk të tregojnë se kush janë prindërit e tuaj, por vetëmse mund që ta refuzojnë kërkesën e prindërve kur është në pyetje prejardhja dhe e drejta e atësisë. Gjithashtu e tërë ajo është në baza të 'mundësisë, probabilitetit'."

Studenti musliman ndalet për moment dhe pastaj vazhdon me fjalimin. SS: "Po madje edhe në këtë rast ne patjetër duhet ta pranojmë fjalën e personit competent në laboratori, si dhe duhet të kemi njëfarë besimi në raste të tilla që t'i pranojmë rezultatet përkatëse të testit. E patë, profesor. Shumë gjëra ka që ne duhet t'i marrim nga fjalët e të tjerëve. Ekzistenca e ajrit, oksigjenit, molekulave, atomeve, e kështu me rradhë. Pra, kur bëhet fjalë për çështjet metafizike, nga hulumtimet tona të vërteta shkencore ne e

dimë se nuk ka ekzistuar asnjë njeri në botë më të ndershëm dhe më të besueshëm se ata që janë quajtur Lajmëtarët-Profetë (Rasool). Ne muslimanët jemi të gatshëm t'i rrezikojmë jetat tona për sa i përket faktit se Muhamedi (paqja dhe bekimi qofshin mbi të) ka karakter plotësisht të përsosur. Ai kurrë nuk i ka gënjyer askujt. Integriteti dhe morali i tij ka arritur atë shkallë sa që madje edhe shokët e tij të hapur e thërrisnin 'Al-Ameen' (i besueshmi, i ndershmi). Nëse ai ka thënë se Zoti (All-llahu) ekziston – gjersa ne jemi të gatshëm që ta pranojmë fjalën e prindërve tanë se ata janë prindërit tanë – atëherë, me sinqeritet dhe nderë të plotë, ne duhet ta pranojmë fjalën e tij për ekzistencën e Zotit, siç duhet që t'i pranojmë edhe shumë gjëra tjera e që janë – ekzistenca e Parajsës dhe Ferrit (Xhenneti dhe Xhehennemi); ekzistenca e engjëjve; ardhja e Ditës së Gjykimit; ditën e të dhënurit llogari përpara Zotit për veprat tona që i kemi bërë në këtë botë; dhe shumë koncepte të tjera. Përveç kësaj pike, ka edhe shumë tregues të tjerë për ekzistencën e Zotit (All-llahut). Shpallja e fundit hyjnore e quajtur 'Kur'ani Fisnik' është për çdonjërin që ta mësojë. Ai posedon sfida të caktuara specifike për secilin që ka çfarëdo dyshimesh. Këto sfida nuk janë të përmbushura gjatë katërmbëdhjetë shekujve të ekzistencës së tij. Në qoftë se dikush nuk është i gatshëm të besojë në një Lajmëtar-Profet (Paja dhe bekimi qoftë mbi të) të tillë, atëherë kjo konsiderohet hipokrizi e pastër, që të pranohet fjala e shkencëtarëve doktrinat e të cilëve gjithnjë ndryshojnë, po madje edhe t'i besohet fjalës së prindërve tanë. Duke gjykuar nga numri i proceseve gjyqësore që janë mbajtur çdo vitë në gjykatat tona, ku prindërit e mohojnë atësinë e pasardhësve të tyre, e poashtu duhet patur parasysh se bebe të panumërta janë të ngjizur nga spermat e donatorëve të huaj, dhe faktin se foshnje të panumërta janë adoptuar në foshnjëri nga çifte që s'kanë fëmijë, kujdesen dhe i rrisin sikur të jenë fëmijë të tyre, statistikisht ka mundësi për një shkallë të latë të gabimeve në pretendimin e kujtdo personi se prindërit e tij/e saj janë vërtetë prindërit e tij/e saj biologjik."

Duke u kthyer kah klasa studenti musliman përfundon. SS: "Është detyrë e çdo individi që të mësojë më tepër rreth Islamit. 'Kur'ani Fisnik' ka ardhur për ta mësuar çdo individ. Poashtu edhe ka dispozicion mjaft literaturë të shkruar për Islamin. Detyra ime është vetëm që t'ju informoj se e vërteta e vetme është Islami.

***"Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat, e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. All-llahu është dëgjues i dijshëm." (El-Bekare, 256)***

Pasiqë u njoftova, gjithashtu e kam për detyrë t'ju ftoj që t'i bashkangjiteni vëllazërisë muslimane duke përqafuar Islamin.

***"All-llahu është mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë. E kujdestarë të atyre që nuk besuan janë djajtë që i nxjerrin ata prej drite e i hudhin në errësira…" (El-Bekare, 257)***

Këto janë vargje (ajete) nga 'Kur'ani Fisnik' – Fjalët e të Plotfuqishmi – që juve ua citova."

Studenti musliman shikon orën e dorës. SS: "Profesor dhe studentë të nderuar, ju falenderoj që më dhatë mundësinë për t'ua shpjeguar juve këto çështje. Ju lutem me shpirtmirësi që të më falni, patjetër duhet të shkoj në xhami për lutjet e mia. Paqja qoftë mbi ata që janë udhëzuar në rrugën e drejtë."

Për të lexuar më tepër rreth Islamit dhe dështimin e ateizmit, ju lutem vizitoni këto faqe interneti:

*www.islamic-invitation.com*
*www.islamgalaxy.com*
*www.islamic-message.net*